| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Mbajini fëmijët larg derës, gjatë hapjes ose mbylljes, pasi mund të përplasen me derën ose mund të kapin gishtat. | ✓ | ✓ | ✓ | ✓ |
| **PARALAJMËRIM:** Nxehja me mikrovalë e pijeve, mund të rezultojë në vlim shpërthyes dhe me vonesë, prandaj dhe duhet treguar kujdes kur të mbahet ena; për të parandaluar këtë situatë, lini GJITHMONË një kohë qëndrimi prej 20 sekondash pasi të jetë fikur furra, në mënyrë që temperatura të bëhet e njëtrajtshme. Trazojini gjatë nxehjes, nëse është e nevojshme dhe trazojini GJITHMONË pas nxehjes.<br>Në rast djegie, ndiqni udhëzimet për NDIHMËN E PARË:<br>• Zhyteni vendin e djegur me ujë të ftohtë për të paktën 10 minuta.<br>• Mbulojeni me një rrobë të pastër dhe të thatë.<br>• Mos e lyeni me krem, vaj ose me locione. | ✓ | ✓ | ✓ | ✓ |
| Mos e vendosni tabakanë ose skarën në ujë pak kohë pas gatimit, pasi kjo mund të shkaktojë thyerjen ose dëmtimin e tabakasë ose të skarës. | | | | ✓ |
| Mos e përdorni furrën me mikrovalë për skuqje me shumë yndyrë, pasi temperatura e vajit nuk mund të kontrollohet.<br>Kjo mund të shkaktojë derdhje të papritur të lëngut të nxehtë. | ✓ | | | ✓ |

## ⚠ KUJDES

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| Përdorni vetëm enë kuzhine që janë të përshtatshme për t'u përdorur për furrë me mikrovalë; MOS përdorni enë metalike, servis pjatash me zbukurime prej ari dhe argjendi, shish, pirunë, etj.<br>Hiqni lidhëset metalike nga çantat plastike ose prej letre.<br>Arsyeja: Mund të shkaktohet qark elektrik ose shkëndija të cilat mund të dëmtojnë furrën. | ✓ | | ✓ | ✓ |
| Mos e përdorni furrën me mikrovalë për të tharë letra ose rroba. | ✓ | | ✓ | ✓ |
| Përdorni kohë më të shkurtër për sasi më të vogla ushqimi, për të shmangur mbinxehjen dhe djegien e ushqimit. | ✓ | | ✓ | ✓ |
| Mos e zhytni kabllon e energjisë ose spinën elektrike në ujë dhe mbajeni kabllon e energjisë larg nga nxehtësia. | ✓ | ✓ | | |
| Vezët e paqëruara dhe vezët e ziera shumë nuk duhet të nxehen në furrë me mikrovalë pasi mund të shpërthejnë, edhe pasi të ketë ndaluar nxehja e mikrovalës; gjithashtu, mos i nxehni shishet hermetike ose shishet e vulosura, vazot, enët, arrat e paqëruara, domatet, etj. | | | ✓ | ✓ |
| Mos i mbuloni vrimat e ajrimit me cohë ose me letër. Ato mund të marrin flakë pasi nga furra del ajër i nxehtë. Furra gjithashtu mund të nxehet dhe mund të fiket automatikisht dhe do të mbetet e tillë derisa të ftohet mjaftueshëm. | ✓ | | ✓ | |
| Përdorni gjithmonë doreza kuzhine kur të nxirrni një pjatë nga furra, për të shmangur djegiet padashur. | | | ✓ | |
| Trazojini lëngjet në mes të nxehjes ose pasi të ketë mbaruar nxehja dhe lëreni lëngun të qëndrojë për 20 sekonda pas nxehjes, për të shmangur vlimin shpërthyes. | | | ✓ | |
| Qëndroni larg nga furra sa gjatësia e krahut kur të hapni derën, për të shmangur djegien nga ajri ose avulli i nxehtë që del jashtë. | | | ✓ | |
| Mos e vini në punë furrën me mikrovalë kur është bosh. Furra me mikrovalë do të fiket automatikisht për 30 minuta për qëllime sigurie. Rekomandojmë që të vendosni një gotë me ujë brenda në furë gjatë gjithë kohës, për të thithur energjinë e mikrovalëve në rast se furra me mikrovalë ndizet aksidentalisht. | ✓ | | | ✓ |
| Instalojeni furrën në përputhje me hapësirat që përshkruhen në këtë manual. (Shihni "Instalimi i furrës me mikrovalë".) | ✓ | | ✓ | |

SHQIP

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
|  | Kujdes kur të lidhni pajisjet e tjera elektrike te prizat që ndodhen pranë furrës. |  | | |

## MASA PARAPRAKE PËR TË SHMANGUR EKSPOZIMIN E MUNDSHËM NDAJ ENERGJISË SË TEPËRT TË MIKROVALËVE (VETËM PËR FUNKSIONIN E MIKROVALËVE).

Moszbatimi i masave paraprake mbi sigurinë mund të rezultojë në ekspozim të dëmshëm ndaj energjisë së mikrovalëve.

(a) Në asnjë rrethanë nuk duhet të provoni të vini furrën në punë me derën hapur ose të ngacmoni çelësat e bllokimit të sigurisë (shulet e derës) ose të futni objekte në vrimat e bllokimit të sigurisë.

(b) MOS vendosni objekte ndërmjet derës së furrës dhe pjesës ballore dhe mos lejoni akumulimin e mbetjeve nga pastrimi në sipërfaqet bllokuese. Sigurohuni që dera dhe sipërfaqet bllokuese të derës të jenë të pastra duke i pastruar ato pas përdorimit, fillimisht me një cohë të njomë dhe më pas me një cohë të butë e të thatë.

(c) MOS e vini furrën në punë nëse është e dëmtuar, derisa të riparohet nga një teknik shërbimi i kualifikuar për mikrovalë, i cili është trajnuar nga prodhuesi. Është e rëndësishme sidomos që dera e furrës të mbyllet siç duhet dhe që të mos dëmtohen:

(1) dera (të deformohet)

(2) menteshat e derës (të thyhen ose të lirohen)

(3) gominat e derës dhe sipërfaqet bllokuese

(d) Furra nuk duhet të rregullohet ose të riparohet nga një person që nuk është teknik shërbimi i kualifikuar për mikrovalë dhe i trajnuar nga prodhuesi.

Samsung do të faturojë tarifën e riparimit për zëvendësimin e një aksesori ose për riparimin e një defekti kozmetik nëse dëmi në njësi dhe/ose dëmtimi ose humbja e aksesorit është shkaktuar nga klienti. Artikujt që mbulon ky kusht përfshijnë:

(a) derën, dorezën, panelin e jashtëm ose panelin e kontrollit të shtypur, gërvishtur ose të thyer.

(b) Tavën, rrotulluesin drejtues, bashkuesin ose skarën e thyer ose të humbur.

- Përdoreni këtë pajisje vetëm për qëllimin për të cilin është parashikuar, ashtu siç përshkruhet në këtë manual udhëzues. Paralajmërimet dhe udhëzimet e rëndësishme mbi sigurinë në këtë manual nuk mbulojnë të gjitha kushtet dhe situatat e mundshme që mund të shfaqen. Është përgjegjësia juaj të veproni praktikisht, me kujdes dhe me vëmendje kur instaloni, mirëmbani dhe vini në përdorim pajisjen.
- Duke qenë se këto udhëzime përdorimi mbulojnë modele të ndryshme, karakteristikat e furrës tuaj me mikrovalë mund të ndryshojnë pak nga ato që përshkruhen në këtë manual dhe jo të gjitha shenjat paralajmëruese mund të jenë të zbatueshme. Nëse keni ndonjë pyetje ose shqetësim, kontaktoni qendrën më të afërt të shërbimit ose kërkoni ndihmë dhe informacione në internet në www.samsung.com.
- Furra me mikrovalë është menduar të përdoret për nxehjen e ushqimit. Ajo është parashikuar vetëm për përdorim në shtëpi. Mos nxehni materiale tekstile ose jastëkë të mbushur me drithëra, të cilat mund të shkaktojnë djegie dhe zjarr. Prodhuesi nuk mund të mbajë përgjegjësi për dëmtimet e shkaktuara nga mospërdorimi në mënyrën e duhur të pajisjes.
- Mosmbajtja e furrës në kushte të pastra mund të prishë sipërfaqen, gjë që mund të ndikojë për keq në jetëgjatësinë e pajisjes si dhe mund të shkaktojë një situatë të rrezikshme.



## ELIMINIMI I DUHUR I KËTIJ PRODUKTI (PAJISJE ELEKTRIKE DHE ELEKTRONIKE PËR T'U FLAKUR)

**(Zbatohet për shtetet me sisteme grumbullimi të veçuar)**

Kjo shenjë që shfaqet në produkt, pajisjet shtesë ose literaturë, tregon se produkti dhe pajisjet e tij elektronike shtesë (p.sh. ngarkuesi, kufjet, kablloja USB) nuk duhet të hidhen së bashku me mbeturinat e tjera shtëpiake në fund të jetës së tyre të punës. Për të parandaluar një dëm të mundshëm ndaj mjedisit ose shëndetit njerëzor nga hedhja e pakontrolluar e mbeturinave, ju lutemi ndajini këto pajisje nga llojet e tjera të mbeturinave dhe riciklojini ato në mënyrë të përgjegjshme për të promovuar ripërdorimin e qëndrueshëm të burimeve materiale.

Përdoruesit në shtëpi duhet të kontaktojnë ose shitësin me pakicë ku e blenë këtë produkt ose zyrën e pushtetit vendor të tyre për hollësi se ku dhe si mund t'i dërgojnë këto pajisje për riciklim të sigurt mjedisor.

Përdoruesit e biznesit duhet të kontaktojnë furnitorin e tyre dhe të kontrollojnë kushtet dhe afatet e kontratës së blerjes. Ky produkt dhe pajisjet e tij shtesë elektronike nuk duhet të përzihen me mbeturina të tjera tregtare për eliminim.

## PËRMBAJTJA



## UDHËZUES PËR NJË SHIKIM TË SHPEJTË

**Nëse dëshironi të gatuani disa ushqime.**

1. Vendoseni ushqimin në furrë.
   Zgjidhni nivelin e energjisë duke shtypur një herë ose më shumë butonin .



2. Vendosni kohën e gatimit duke shtypur butonat (—) dhe (+) ashtu siç kërkohet.



3. Shtypni butonin .

   **Rezultati:** Gatimi fillon. Sinjali i furrës bie katër herë kur përfundon gatimi.




**Nëse dëshironi të shkrini ushqimin në mënyrë automatike dhe shpejt.**

1. Vendoseni ushqimin e ngrirë në furrë.
   Zgjidhni llojin e ushqimit që do të gatuani duke shtypur një herë ose më shumë butonin **Rapid (E shpejtë)** ().




2. Zgjidhni peshën e ushqimit duke shtypur butonat (—) dhe (+).



3. Shtypni butonin .




**Nëse doni të shtoni 30 sekonda të tjera.**

Lëreni ushqimin në furrë.
Shtypni një herë ose më shumë **+30s** për çdo 30 të tjera që dëshironi të shtoni.




SHQIP



GE76V-WW_BOL_DE68-04050P-02_SQ.indd 11 2013-12-27 3:59:56

**Nëse dëshironi të piqni disa ushqime.**

1. Shtypni butonin ᔕᑌ.

ᔕᑌ

2. Vendosni kohën e gatimit duke shtypur butonat (—) dhe (+).

– +

3. Shtypni butonin ◇.

◇ +30s

## FURRA




1. DOREZA E DERËS
2. VRIMAT E VENTILIMIT
3. SKARA
4. DRITA
5. EKRANI
6. SHULET E DERËS
7. DERA
8. PJATA RROTULLUESE
9. BASHKUESI
10. UNAZA RROTULLUESE
11. VRIMAT E BLLOKIMIT TË SIGURISË
12. PANELI I KONTROLLIT

## PANELI I KONTROLLIT




1. EKRANI
2. BUTONI PËR SHKRIRJE TË SHPEJTË AUTOMATIKE
3. ZGJEDHJA E REGJIMIT TË MIKROVALËS/TË NIVELIT TË FUQISË
4. ZGJEDHJA E REGJIMIT TË SKARËS
5. BUTONI LART (+)/POSHTË (—) (koha e gatimit, pesha dhe madhësia e racionit)
6. BUTONI I NDËRPRERJES/ KURSIMIT TË ENERGJISË
7. VENDOSJA E ORËS
8. ZGJEDHJA E RINGROHJES/ GATIMIT AUTOMATIK
9. BUTONI MEMORIA
10. ZGJEDHJA E REGJIMIT ME KOMBINIM
11. BUTONI I NDEZJES

## PJESËT SHTESË

Në varësi të modelit që keni blerë, ju jepen disa pjesë shtesë të cilat mund të përdoren në një sërë mënyrash.

1. **Unaza e rrotullimit**, duhet vendosur në qendër të furrës.

   

   **Qëllimi:** Unaza rrotulluese mban pjatën rrotulluese.

2. **Pjata rrotulluese**, duhet vendosur në unazën rrotulluese dhe pjesa qendrore e pjatës duhet të puthitet me bashkuesin.

   

   **Qëllimi:** Pjata rrotulluese shërben si sipërfaqja kryesore e gatimit; ajo mund të hiqet lehtësisht për t'u pastruar.

3. **Skara,** duhet vendosur mbi pjatën rrotulluese.

   

   **Qëllimi:** Skara metalike mund të përdoret për pjekje dhe për gatim të kombinuar.

SHQIP

SHQIP

## VENDOSJA E ORËS

Furra juaj me mikrovalë ka një orë të brendshme. Kur lidhet me energjinë, në ekran shfaqet automatikisht ":0", "88:88" ose "12:00".
Ju lutemi vendosni orën aktuale. Ora mund të shfaqet ose në formatin me 24 orë ose me 12 orë. Ju duhet të vendosni orën:

- Kur instaloni fillimisht furrën tuaj me mikrovalë
- Pas një ndërprerje të energjisë

Mos harroni të rivendosni orën kur kaloni nga periudha e verës në periudhën e dimrit dhe anasjelltas.

**Funksioni automatik i kursimit të energjisë**
Nëse nuk zgjidhni ndonjë funksion kur pajisja është në mes të cilësimit ose funksionimit në gjendje përkohësisht të ndaluar, funksioni anulohet dhe ora do të shfaqet pas 25 minutash.
Llamba e furrës do të fiket pas 5 minutash kur dera është e hapur.

1. Për të afishuar orën në...
   Formatin me 24 orë
   Formatin me 12 orë
   Shtypni një ose dy herë butonin ⏲.



2. Shtypni butonin (—) dhe (+) për të vendosur orën.



3. Shtypni butonin ⏲.



4. Shtypni butonin (—) dhe (+) për të vendosur minutat.



5. Shtypni butonin ⏲.



## GATIMI/RINGROHJA

Procedura e mëposhtme shpjegon se si ta gatuani ose ta ringrohni ushqimin.
Para se të largoheni nga furra, kontrolloni GJITHMONË cilësimet e gatimit.
Së pari, vendoseni ushqimin në mes të pjatës rrotulluese. Më pas, mbyllni derën.

1. Shtypni butonin .



**Rezultati:** Shfaqen treguesit prej 750 W (fuqia maksimale e gatimit): Zgjidhni nivelin e duhur të fuqisë duke shtypur përsëri butonin  derisa të shfaqet fuqia përkatëse në vat. Referojuni tabelës me nivelet e fuqisë.

2. Vendosni kohën e gatimit duke shtypur butonat (—) dhe (+) ashtu siç kërkohet.



3. Shtypni butonin ◇.




**Rezultati:** Drita e furrës ndizet dhe pjata rrotulluese fillon të rrotullohet.
1) Fillon gatimi dhe kur mbaron, sinjali i furrës bie katër herë.
2) Sinjali kujtues i përfundimit do të bjerë 3 herë (një herë në çdo minutë).
3) Shfaqet përsëri koha aktuale.

**Kurrë** mos e ndizni furrën me mikrovalë kur është bosh.

Nëse dëshironi të ngrohni një ushqim për një periudhë të shkurtër kohe, me fuqi maksimale (750 W), thjesht shtypni butonin **+30s** një herë në çdo 30 sekonda gjatë kohës së gatimit. Furra ndizet menjëherë.

## NIVELET E FUQISË

Ju mund të zgjidhni një nga nivelet e mëposhtme të fuqisë.

| Niveli i fuqisë | Fuqia | |
|---|---|---|
| | **Dalja maksimale në vat** | **SKARA** |
| E LARTË | 750 W | - |
| MESATARE E LARTË | 600 W | - |
| MESATARE | 450 W | - |
| MESATARE E ULËT | 300 W | - |
| SHKRIRJE (⁂) | 180 W | - |
| E ULËT/MBAJTJE NGROHTË | 100 W | - |
| SKARA | - | 1100 W |
| ME KOMBINIM I () | 600 W | 1100 W |
| ME KOMBINIM II () | 450 W | 1100 W |
| ME KOMBINIM III () | 300 W | 1100 W |

Nëse zgjidhni nivel më të lartë fuqie, koha e gatimit duhet të ulet.

Nëse zgjidhni një nivel më të ulët fuqie, koha e gatimit duhet të rritet.

## RREGULLIMI I KOHËS SË GATIMIT

Ju mund ta rritni kohën e gatimit duke shtypur butonin +30s një herë për çdo 30 sekonda të shtuara.




Shtypni butonin **+30s** një herë për çdo 30 sekonda të shtuara.

## NDËRPRERJA E GATIMIT

Ju mund ta ndërprisni gatimin në çdo moment për të kontrolluar ushqimin.

1. Për ta ndërprerë përkohësisht;
   Hapni derën.

   **Rezultati:** Gatimi ndërpritet. Për të rifilluar gatimin, mbylleni derën dhe shtypni përsëri .

2. Për ta ndërprerë përfundimisht;
   Shtypni butonin .

   **Rezultati:** Gatimi ndërpritet. Nëse dëshironi të anuloni cilësimet e gatimit, shtypni përsëri butonin **Stop (Ndërprerje)** ().

Ju mund të anuloni gjithashtu çdo cilësim para se ta ndizni, thjesht duke shtypur **Stop (Ndërprerje)** ().

## VENDOSJA E REGJIMIT TË KURSIMIT TË ENERGJISË

Furra ka një regjim për kursimin e energjisë. Ky opsion kursen energjinë kur furra nuk është në punë.



- Shtypni butonin **Energy Save (Kursim i energjisë)** ().
- Për të hequr regjimin e kursimit të energjisë, hapni derën dhe më pas në ekran do të shfaqet ora aktuale. Furra është gati për t'u përdorur.

SHQIP

## PËRDORIMI I VEÇORISË RINGROHJE/GATIM AUTOMATIK

Veçoria Ringrohje/Gatim automatik ka katër kohë gatimi të programuara paraprakisht.
Nuk është e nevojshme që të vendosni kohët e gatimit apo nivelin e fuqisë.
Ju mund të rregulloni numrin e racioneve duke shtypur butonin (—) dhe (+).
Së pari, vendoseni ushqimin në mes të pjatës rrotulluese dhe mbyllni derën.

**1.** Zgjidhni llojin e ushqimit që po gatuani duke shtypur një herë ose më shumë butonin **Auto Reheat/Cook (Ringrohje/Gatim automatik)** (♨/♨).




**2.** Zgjidhni madhësinë e racionit duke shtypur butonin (—) dhe (+). (Referojuni tabelës anash).



**3.** Shtypni butonin ◇.




**Rezultati:** Gatimi fillon. Kur të ketë përfunduar.
1) Sinjali i furrës bie katër herë.
2) Sinjali kujtues i përfundimit do të bjerë 3 herë (një herë në çdo minutë).
3) Shfaqet përsëri koha aktuale.

Përdorni vetëm enë që nuk dëmtojnë mikrovalën.

## CILËSIMET PËR RINGROHJE/GATIM AUTOMATIK

Tabela e mëposhtme paraqet programet e ndryshme të Ringrohjes/Gatimit automatik, sasitë, kohën e qëndrimit në furrë dhe rekomandimet e duhura.

| Ushqimi | Racioni | Koha e qëndrimit | Rekomandimet |
|---|---|---|---|
| **1. Pijet** (kafe, qumësht, çaj, ujë me temperaturë dhome) | 150 ml (1 filxhan) 250 ml (1 gotë çaji) | 1-2 min. | Hidheni në një filxhan qeramike dhe ringroheni të pambuluar. Vendosni filxhanin (150ml) ose gotën e çajit (250ml) në mes të pjatës rrotulluese. Trazojeni me kujdes para dhe pasi është lënë të qëndrojë. |
| **2. Ushqim i gatshëm** (i ftohtë) | 300-350 g 400-450 g | 3 min. | Vendosni një pjatë qeramike dhe mbulojeni me qese plastike ngjitëse që përdoret për mikrovalë. Ky program është i përshtatshëm për ushqimet që përmbajnë 3 përbërës (p.sh., mish me salcë, perime dhe një ushqim shoqërues si patate, oriz ose makarona). |
| **3. Ushqime të ngrira të gatshme** (të ngrira) | 300-350 g 400-450 g | 4 min. | Merreni ushqimin e gatshëm dhe të ngrirë dhe kontrolloni nëse pjata është e përshtatshëm për mikrovalë. Shpojeni letrën mbështjellëse të ushqimit të gatshëm. Vendoseni ushqimin e gatshëm dhe të ngrirë në qendër. Ky program është i përshtatshëm për ushqimet e gatshme e të ngrira që përmbajnë 3 përbërës (p.sh., mish me salcë, perime dhe një ushqim shoqërues si patate, oriz ose makarona). |
| **4. Peshk i ngrirë gatime furre** (të ngrira) | 200 g 400 g | 2-3 min. | Vendoseni tavën e peshkut të ngrirë në një pjatë qelqi pireks me madhësi të përshtatshme. Vendoseni pjatën në skarë. Ky program është i përshtatshëm për produktet e gatshme të ngrira që përmbajnë fileta peshku të mbuluara me perime dhe salcë. |
| **5. Byrekë të vegjël/ minipica të ngrira** (të ngrira) | 150 g (4-6 copë) 250 g (7-9 copë) | - | Vendosini picat e vogla ose mini picat në mënyrë të barabartë në skarë. |

## PËRDORIMI I VEÇORISË SË SHKRIRJES SË SHPEJTË AUTOMATIKE

Veçoria Shkrirje e shpejtë automatike ju mundëson të shkrini mishin, pulën, peshkun dhe frutat/manaferrat. Koha e shkrirjes dhe niveli i fuqisë vendosen automatikisht.

Ju duhet thjesht të zgjidhni programin dhe peshën.

Përdorni vetëm pjata që nuk e dëmtojnë mikrovalën.

Së pari, vendoseni ushqimin e ngrirë në mes të pjatës rrotulluese dhe mbyllni derën.

1. Zgjidhni llojin e ushqimit që po gatuani duke shtypur një herë ose më shumë butonin **Rapid Defrost (Shkrirje e shpejtë)** () (Referojuni tabelës anash).




2. Zgjidhni peshën e ushqimit duke shtypur butonat (—) dhe (+).
   Është e mundur që të vendosni deri në maksimumi 1500 g.




3. Shtypni butonin .




   **Rezultati:**
   - Shkrirja fillon.
   - Sinjali i furrës bën një gjysmë tingulli gjatë shkrirjes për t'ju kujtuar që ta ktheni ushqimin.
   - Shtypni përsëri butonin  për të përfunduar shkrirjen.

Ju mund ta shkrini ushqimin gjithashtu manualisht. Për të bërë këtë, zgjidhni funksionin gatim/ringrohje në mikrovalë me një nivel fuqie prej 180 W. Referojuni seksionit të titulluar "Gatim/Ringrohje" në faqen 14, për më shumë detaje.

## CILËSIMET E SHKRIRJES SË SHPEJTË AUTOMATIKE

Tabela e mëposhtme paraqet programet e ndryshme të Shkrirjes së shpejtë automatike, sasitë, kohën e qëndrimit në furrë dhe rekomandimet e duhura. Hiqni të gjitha llojet e materialeve të paketimit para shkrirjes. Vendoseni mishin, pulën, peshkun, frutat/frutat e pyllit në një pjatë qeramike.

| Ushqimi | Racioni | Koha e qëndrimit | Rekomandimet |
|---|---|---|---|
| **1. Mish** | 200-1500 g | 20-90 min. | Mbulojini anët me letër alumini. Kthejeni mishin nga ana tjetër kur të bjerë sinjali i furrës.<br>Ky program është i përshtatshëm për mishin e viçit, mishin e qengjit, mishin e derrit, për biftekun, bërxollat, mishin e grirë. |
| **2. Pulë** | 200-1500 g | 20-90 min. | Mbulojini majat e këmbëve dhe të krahëve me letër alumini. Kthejeni pulën nga ana tjetër kur të bjerë sinjali i furrës. Ky program është i përshtatshëm për të gjithë pulën si dhe për racione me mish pule. |
| **3. Peshk** | 200-1500 g | 20-80 min. | Mbulojini bishtat e peshqve me letër alumini. Kthejini peshqit nga ana tjetër kur të bjerë sinjali i furrës. Ky program është i përshtatshëm për të gjithë peshqit si dhe për filetat e peshkut. |
| **4. Fruta/ Fruta pylli** | 100-600 g | 5-20 min. | Shpërndajini njëtrajtshëm frutat në një enë të sheshtë qelqi.<br>Ky program është i përshtatshëm për të gjitha llojet e frutave. |

Zgjidhni funksionin e Shkrirjes manuale me nivel fuqie prej 180 W nëse dëshironi ta shkrini ushqimin manualisht. Për më shumë detaje për shkrirjen manuale dhe për kohën e shkrirjes, referojuni faqes 25.





GE76V-WW_BOL_DE68-04050P-02_SQ.indd 17 2013-12-27 3:59:59

## PJEKJA NË SKARË

Skara ju mundëson që ta nxehni dhe ta skuqni ushqimin shpejt, pa përdorur mikrovalët. Për këtë qëllim, jepet një skarë për pjekje bashkë me mikrovalën.

1. Nxeheni paraprakisht skarën në temperaturën e kërkuar duke shtypur butonin **Grill (Skarë)** (∪∩∪), cilësimi i kohës (**10 min**, **1 min** dhe **10 s**) dhe butonin **Start (Fillo)** (◇).



2. Hapeni derën dhe vendoseni ushqimin në skarë.



3. Vendoseni ushqimin në skarën në furrë. Shtypni butonin **Grill (Skarë)** (∪∩∪). Caktoni kohën e gatimit duke shtypur butonat (—) dhe (+) siç kërkohet. (Koha maksimale e pjekjes është 60 minuta.)



4. Shtypni butonin **Start (Fillo)** (◇).




**Rezultati:** Drita e furrës ndizet dhe pjata rrotulluese fillon të rrotullohet.

1) Fillon gatimi dhe kur mbaron, sinjali i furrës bie katër herë.
2) Sinjali kujtues i përfundimit do të bjerë 3 herë (një herë në çdo minutë).
3) Shfaqet përsëri koha aktuale.

Mos u shqetësoni nëse furra fiket dhe ndizet gjatë pjekjes në skarë. Ky sistem është krijuar për të parandaluar mbinxehjen e furrës.

Përdorni gjithmonë doreza gatimi kur të prekni pjatat në furrë, pasi do të jenë shumë të nxehta.

## KOMBINIMI I MIKROVALËVE DHE I SKARËS

Ju mund të kombinoni gjithashtu gatimin me mikrovalë me skarën për të gatuar shpejt dhe për të skuqur në të njëjtën kohë.

**GJITHMONË** përdorni enë gatimi që nuk e dëmtojnë mikrovalën dhe që janë zjarrduruese. Pjatat prej qelqi ose prej qeramike janë ideale, pasi e lejojnë mikrovalën që të depërtojë te ushqimi në mënyrë të njëtrajtshme.

**GJITHMONË** përdorni doreza gatimi kur të prekni enët në furrë, pasi do të jenë shumë të nxehta.

1. Hapeni derën e furrës duke shtypur butonin e madh në anën e djathtë në fund të panelit të kontrollit. Vendoseni ushqimin në skarë dhe skarën mbi pjatën rrotulluese. Mbyllni derën.



2. Shtypni butonin **Combi (Me kombinim)** (⩊-∪∩∪).



**Rezultati:** Shfaqen treguesit e mëposhtëm:

⩊-∪∩∪ (regjimi me mikrovalë dhe skarë)
**600 W** (fuqia në dalje)

Zgjidhni **nivelin e përshtatshëm të fuqisë** duke shtypur përsëri butonin **Combi (Me kombinim)** (⩊-∪∩∪) derisa të shfaqet niveli përkatës i fuqisë.

Ju nuk mund të vendosni temperaturën e skarës.

3. Caktoni kohën e gatimit duke shtypur butonat (—) dhe (+) siç kërkohet. Koha maksimale e gatimit është 60 minuta.



4. Shtypni butonin **Start (Fillo)** (◇).




**Rezultati:** Gatimi me kombinim fillon. Kur të ketë përfunduar.

1) Sinjali i furrës bie katër herë.
2) Sinjali kujtues i përfundimit do të bjerë 3 herë (një herë në çdo minutë).
3) Shfaqet përsëri koha aktuale.

Fuqia maksimale e mikrovalës për regjimin e kombinuar me mikrovalë dhe me skarë është 600 W.

## PËRDORIMI I VEÇORISË SË MEMORIES

Nëse ju shpesh gatuani ose ringrohni të njëjtat lloje gatimi, ju mund të ruani kohët e gatimit dhe nivelet e fuqisë në memorien e furrës, kështu që nuk është e nevojshme që ta rivendosni secilën prej tyre.

Ju mund të ruani dy lloje të ndryshme cilësimi.

Ruajtja e cilësimit.

1. **Për të programuar...** — **Më pas shtypni butonin Memory (Memoria) ...**

| | |
|---|---|
| Cilësimin e parë | Një herë (Ekrani tregon P1) |
| Cilësimin e dytë | Dy herë (Ekrani tregon P2) |




2. Vendosni programin tuaj të gatimit si zakonisht, (koha e gatimit dhe niveli i fuqisë) kontrollojeni nëse është e nevojshme.



3. Shtypni butonin ◇.

**Rezultati:** Cilësimi juaj tashmë u ruajt në memorien e furrës.




Përdorimi i cilësimeve.

Së pari, vendoseni ushqimin në mes të pjatës rrotulluese dhe mbyllni derën.

1. **Për të zgjedhur...** — **Më pas shtypni butonin Memory (Memoria) ...**

| | |
|---|---|
| Cilësimin e parë | Një herë (Ekrani tregon P1) |
| Cilësimin e dytë | Dy herë (Ekrani tregon P2) |




2. Shtypni butonin ◇.

**Rezultati:** Ushqimi është gatuar ashtu siç e kërkuat.




## FIKJA E SINJALIZUESIT

Ju mund ta fikni sinjalizuesin sa herë të dëshironi.

1. Shtypni butonin ▽ dhe ◇ njëkohësisht.




**Rezultati:**
- Shfaqet treguesi i mëposhtëm.




- Sinjali i furrës nuk bie sa herë që shtypni butonin.

2. Për ta ndezur përsëri sinjalizuesin, shtypni përsëri butonin ▽ dhe ◇ njëkohësisht.




**Rezultati:**
- Shfaqet treguesi i mëposhtëm.




- Furra funksionon me sinjalizuesin e ndezur përsëri.

## BLLOKIMI NË MËNYRË TË SIGURT I FURRËS.

Furra juaj me mikrovalë është e pajisur me një program për Sigurinë e fëmijëve, i cili mundëson "bllokimin" e furrës në mënyrë që fëmijët ose çdokush tjetër që nuk di ta përdorë, të mos e vërë në punë aksidentalisht. Furra mund të bllokohet në çdo moment.

1. Shtypni butonin ▽ dhe ⊙ njëkohësisht.



**Rezultati:**
- Furra u bllokua (nuk mund të zgjidhet asnjë funksion).
- Në ekran shfaqet “L”.




2. Për ta zhbllokuar furrën, shtypni përsëri butonin ▽ dhe ⊙ njëkohësisht.

**Rezultati:** Furra mund të përdoret normalisht.



SHQIP

## UDHËZUESI PËR ENËT E KUZHINËS

SHQIP

Për të gatuar ushqimin në furrë me mikrovalë, mikrovalët duhet të jenë në gjendje të depërtojnë te ushqimi, pa u reflektuar dhe pa u thithur nga ena që përdoret. Prandaj dhe duhet treguar kujdes kur zgjidhet ena e gatimit. Nëse ena e gatimit ka të shënuar "nuk e dëmton mikrovalën", nuk duhet të shqetësoheni. Tabela e mëposhtme ka të radhitur një sërë llojesh të enëve të gatimit dhe tregon nëse duhen përdorur për furrë me mikrovalë dhe si.

| Ena e gatimit | Nuk e dëmton mikrovalën | Komente |
|---|---|---|
| **Letra e aluminit** | ✓✗ | Mund të përdoret në sasi të vogël për të mbrojtur pjesët ndaj mbipjekjes. Mund të krijohet qark elektrik nëse letra e aluminit ndodhet shumë pranë murit të furrës ose nëse përdoret sasi e madhe letre alumini. |
| **Pjata për skuqje** | ✓ | Mos e nxehni paraprakisht për më shumë se tetë minuta. |
| **Enët prej porcelani dhe qeramike** | ✓ | Enët prej porcelani, prej balte, prej qeramike të lustruara dhe prej porcelani të hollë zakonisht janë të përshtatshme nëse nuk janë të zbukuruara me pjesë metalike. |
| **Enët njëpërdorimëshe prej kartoni dhe materiali poliestre** | ✓ | Disa ushqime të ngrira janë të paketuara në këto lloj enësh. |
| **Paketimi i fastfood-it** | | |
| • Enët, gotat prej polistireni | ✓ | Mund të përdoren për të ngrohur ushqimin. Mbinxehja mund të shkaktojë shkrirjen e polistirenit. |
| • Çantat prej letre ose gazete | ✗ | Mund të marrin flakë. |
| • Letrat e ricikluara ose zbukurimet prej metali | ✗ | Mund të shkaktojnë hark elektrik. |
| **Enët prej qelqi** | | |
| • Komplet enësh që nga ato që përdoren për furrën deri tek ato të tryezës | ✓ | Mund të përdoren nëse nuk janë të zbukuruara me pjesë metalike. |
| • Enët prej qelqi të fortë | ✓ | Mund të përdoren për të ngrohur ushqimin ose lëngjet. Qelqi delikat mund të thyhet ose të pësojë krisje nëse nxehet menjëherë. |
| • Vazot prej qelqi | ✓ | Duhet të hiqni kapakun. Të përshtatshme vetëm për ngrohje. |
| **Metaliket** | | |
| • Pjatat | ✗ | Mund të shkaktojnë hark elektrik ose zjarr. |
| • Lidhëset e qeseve të ngrirjes | ✗ | |
| **Letrat** | | |
| • Pjatat, gotat, pecetat dhe letrat e kuzhinës | ✓ | Për kohë të shkurtër gatimi dhe për ngrohjeje. Gjithashtu për të thithur lagështirën e tepërt. |
| • Letër e ricikluar | ✗ | Mund të shkaktojnë hark elektrik. |
| **Plastiket** | | |
| • Enët | ✓ | Sidomos nëse janë prej lënde termoplastike rezistente ndaj nxehtësisë. Disa materiale të tjera plastike mund të mblidhen ose të çngjyrosen në temperaturë të lartë. Mos përdorni plastikë melaminë. |
| • Qeset plastike ngjitëse | ✓ | Mund të përdoren për të ruajtur lagështinë. Nuk duhet të prekin ushqimin. Kujdes kur të hiqni qesen plastike pasi mund të dalë avull i nxehtë. |
| • Qeset e ngrirjes | ✓✗ | Vetë nëse përdoren për zierje ose nëse janë rezistente ndaj nxehtësisë. Nuk duhet të jenë hermetike. Shpojini me pirun nëse është e nevojshme. |
| **Letra e dyllit ose letra e vajit** | ✓ | Mund të përdoren për të ruajtur lagështinë dhe për të shmangur stërpikjet. |

✓ **: Rekomandohet** ✓✗ **: Tregoni kujdes** ✗ **: E pasigurt**

# UDHËZUESI GATIMI

## MIKROVALËT

Energjia me mikrovalë në të vërtetë depërton tek ushqimi, duke u tërhequr dhe thithur nga uji, yndyra dhe sheqeri.
Mikrovalët shkaktojnë lëvizjen e shpejtë të molekulave të ushqimit. Lëvizja e shpejtë e këtyre molekulave krijon fërkim dhe si nxehtësia e krijuar gatuan ushqimin.

## GATIMI

**Enë gatimi për gatimet me mikrovalë:**
Ena e gatimit duhet të lejojë kalimin e energjisë në mënyrën më efikase. Mikrovalët reflektohen nga metali, siç është inoksi, alumini dhe bakri, por ato depërtojnë në materialet prej qeramike, qelqi, porcelani dhe plastike si dhe në materialet prej letre dhe prej druri. Pra, ushqimi nuk duhet gatuar kurrë në enë metalike.

**Ushqimi i përshtatshëm për gatimet me mikrovalë:**
Shumë lloje ushqimesh janë të përshtatshme për gatimet me mikrovalë, përfshirë perimet e ngrira, frutat, brumërat, orizi, drithërat, fasulet, peshku dhe mishi. Salcat, krem karamele, budingu me avull, konservat dhe salcat çatni mund të gatuhen gjithashtu në furrë me mikrovalë. Përgjithësisht, gatimi me mikrovalë është ideal për ushqimet që normalisht mund të përgatiten te pllaka e sobës. Për shembull shkrirja e gjalpit ose e çokollatës (shikoni kapitullin me këshilla, teknika dhe sugjerime).

**Mbulimi gjatë gatimit**
Mbulimi gjatë gatimit është shumë i rëndësishëm, pasi uji ngrihet në formën e avullit dhe kontribuon në procesin e gatimit. Ushqimi mund të mbulohet në mënyra të ndryshme: p.sh. me pjatë qeramike, me kapak plastik ose me qese plastike ngjitëse të përshtatshme për mikrovalë.

**Kohët e qëndrimit**
Pasi gatimi të ketë përfunduar, koha e qëndrimit në furrë është e rëndësishme për të lejuar që temperatura të bëhet e njëtrajtshme brenda ushqimit.

**Udhëzues gatimi për perimet e ngrira**

Përdorni një tas qelqi pireks me kapak. Gatuajeni të mbuluar për një kohë minimale - shikoni tabelën. Vazhdoni gatimin për të arritur rezultatin e dëshiruar.
Trazojeni dy herë gjatë gatimit dhe një herë pas gatimit. Hidhini kripë, erëza ose gjalpë pas gatimit. Mbulojeni gjatë kohës së qëndrimit në furrë.

| Ushqimi | Racioni | Energjia | Koha (min.) | Koha e qëndrimit (min.) | Udhëzimet |
|---|---|---|---|---|---|
| Spinaqi | 150 g | 600 W | 5½-6½ | 2-3 | Shtoni 15 ml ujë të ftohtë (1 lugë gjelle) |
| Brokoli | 300 g | 600 W | 10-11 | 2-3 | Shtoni 15 ml ujë të ftohtë (1 lugë gjelle) |
| Bizele | 300 g | 600 W | 8-9 | 2-3 | Shtoni 15 ml ujë të ftohtë (1 lugë gjelle) |
| Barbunja | 300 g | 600 W | 10-11 | 2-3 | Shtoni 15 ml ujë të ftohtë (1 lugë gjelle) |
| Perime të përziera (karota/bizele/ drithëra) | 300 g | 600 W | 9-10 | 2-3 | Shtoni 15 ml ujë të ftohtë (1 lugë gjelle) |
| Perime të përziera (stili kinez) | 300 g | 600 W | 8½-9½ | 2-3 | Shtoni 15 ml ujë të ftohtë (1 lugë gjelle) |

## Udhëzues gatimi për orizin dhe makaronat

**Orizi:** Përdorni një tas të madh qelqi pireks me kapak - orizi e dyfishon volumin e tij gjatë gatimit. Gatuajeni të mbuluar. Pasi të ketë përfunduar gatimi, trazojeni mirë para se ta lini të qëndrojë në furrë dhe hidhini kripë ose erëza dhe gjalpë. Shënim: orizi mund të mos e ketë thithur të gjithë ujin pasi të ketë mbaruar gatimi.

**Makaronat:** Përdorni një tas të madh qelqi pireks. Shtoni ujë të valuar, një majë luge kripë dhe trazojeni mirë. Gatuajeni të pambuluar. Trazojeni herë pas here dhe pas gatimit. Mbulojeni gjatë kohës së qëndrimit në furrë dhe më pas kullojeni mirë.

| Ushqimi | Racioni | Energjia | Koha (min.) | Koha e qëndrimit (min.) | Udhëzimet |
|---|---|---|---|---|---|
| Oriz i bardhë (I përvëluar) | 250 g | 750 W | 17-18 | 5 | Shtoni 500 ml ujë të ftohtë. |
| Oriz i kuq (I përvëluar) | 250 g | 750 W | 22-23 | 5 | Shtoni 500 ml ujë të ftohtë. |
| Oriz i kuq | 250 g | 750 W | 22-23 | 10 | Shtoni 600 ml ujë të ftohtë. |
| Oriz i përzierë (Oriz + oriz i egër) | 250 g | 750 W | 18-19 | 5 | Shtoni 500 ml ujë të ftohtë. |
| Drithëra të përziera (Oriz + drithëra) | 250 g | 750 W | 19-20 | 5 | Shtoni 400 ml ujë të ftohtë. |
| Makarona | 250 g | 750 W | 11-12 | 5 | Shtoni 1000 ml ujë të nxehtë. |

## Udhëzues gatimi për perimet e freskëta

Përdorni një tas qelqi pireks me kapak. Shtoni 30-45 ml ujë të ftohtë (2-3 lugë gjelle) për çdo 250 g, përveçse kur rekomandohet një tjetër sasi uji - shikoni tabelën. Gatuajeni të mbuluar për një kohë minimale - shikoni tabelën. Vazhdoni gatimin për të arritur rezultatin e dëshiruar. Trazojeni një herë gjatë gatimit dhe një herë pas gatimit. Hidhini kripë, erëza ose gjalpë pas gatimit. Mbulojeni gjatë kohës së qëndrimit në furrë prej 3 minutash.

**Sugjerim:** Pritini perimet e freskëta në copa me madhësi të barabartë. Sa më të vogla të priten, aq më shpejt gatuhen.

Të gjitha perimet e freskëta duhet të gatuhen duke përdorur fuqi të plotë mikrovale (750 W).

| Ushqimi | Racioni | Koha (min.) | Koha e qëndrimit (min.) | Udhëzimet |
|---|---|---|---|---|
| Brokoli | 250 g<br>500 g | 5-5½<br>8½-9 | 3 | Përgatisni lulet e lulelakrës të grira në copë të barabarta. Vendosini kërcejtë në mes. |
| Lakra Brukseli | 250 g | 6½-7½ | 3 | Shtoni 60-75 ml ujë (5-6 lugë gjelle). |
| Karota | 250 g | 5-6 | 3 | Pritini karotat në feta me madhësi të barabartë. |
| Lulelakra | 250 g<br>500 g | 5½-6<br>9½-10 | 3 | Përgatisni lulet e lulelakrës të grira në copë të barabarta. Pritini lulet e mëdha të lulelakrës në gjysma. Vendosini kërcejtë në mes. |
| Kunguj të vegjël | 250 g | 4-4½ | 3 | Pritini kungujt e vegjël në feta. Shtoni 30 ml ujë (2 lugë gjelle) ose një copë gjalpi. Skuqini derisa të zbuten. |
| Patëllxhan | 250 g | 4½-5 | 3 | Pritini patëllxhanët në feta të vogla dhe spërkatni 1 lugë gjelle me lëng limoni. |
| Presh | 250 g | 5-5½ | 3 | Pritini preshtë në feta të trasha. |
| Kërpudha | 125 g<br>250 g | 1½-2<br>3½-4 | 3 | Përgatisni të gjitha kërpudhat e vogla ose kërpudhat e prera. Mos shtoni ujë. Spërkatini me lëng limoni. Marinojini me kripë dhe piper. Kullojini para se t'i shërbeni. |
| Qepë | 250 g | 5-6 | 3 | Pritini qepër në feta ose në gjysma. Shtoni vetëm 15 ml ujë (1 lugë gjelle). |
| Speca | 250 g | 4½-5 | 3 | Pritini specat në feta të vogla. |
| Patate | 250 g<br>500 g | 5-6<br>9-10 | 3 | Peshojini patatet e qëruara dhe pritini në gjysma ose në çerekë, në mënyrë të barabartë. |
| Lakër foragjere | 250 g | 5-5½ | 3 | Pritini lakrat foragjere në kubikë të vegjël. |

## RINGROHJA

Furra juaj me mikrovalë do ta nxehë ushqimin në një fraksion të kohës që pllakave të sobave të zakonshme u duhet për ta nxehur.
Përdorni si udhëzues nivelet e fuqisë dhe kohët e ringrohjes në tabelën e mëposhtme. Kohët në tabelë supozojnë që lëngjet të jenë në temperaturën e ambientit nga +18 në +20 °C ose ushqimet e ftohta në temperaturë nga +5 në +7 °C.

**Rregullimi dhe mbulimi**

Shmangni ringrohjen e copave të mëdha siç janë copat e mëdha të mishit - ato kanë tendencë të mbipiqen dhe të thahen para se pjesa e mesit të jetë nxehur. Ringrohja e copave të vogla do të ishte më rezultative.

**Nivelet e fuqisë dhe trazimi**

Disa ushqime mund të ringrohen duke përdorur fuqinë prej 750 W ndërsa të tjerat duhet të ringrohen duke përdorur 600 W, 450 W ose madje dhe 300 W.
Kontrolloni tabelat për udhëzime. Përgjithësisht, është më mirë ta ringrohim ushqimin duke përdorur një nivel fuqie më të ulët, nëse ushqimi është delikat, në sasi të mëdha, ose nëse ka tendencë të nxehet shumë shpejt (për shembull, ëmbëlsira me fruta të thata).
Trazojeni mirë ose kthejeni ushqimin nga ana tjetër gjatë ringrohjes për të arritur rezultate më të mira. Aty ku është e mundur, trazojeni përsëri para se ta shërbeni.
Tregoni kujdes kur të nxehni lëngjet dhe ushqimet për bebet. Për të parandaluar vlimin shpërthyes të lëngjeve dhe djegien e mundshme të tyre, trazojini para, gjatë dhe pas nxehjes. Mbajini në një furrë me mikrovalë gjatë kohës së qëndrimit. Ju rekomandojmë që të vendosni një lugë plastike ose një shkop qelqi brenda në lëngje. Shmangni mbinxehjen e ushqimit (dhe për rrjedhojë prishjen e tij).
Është e rekomandueshme që ta ulni kohën e gatimit dhe të shtoni kohën e nxehjes, nëse është e nevojshme.

**Koha e nxehjes dhe e qëndrimit**

Kur të ringrohni ushqimin për herë të parë, do të ishte e dobishme po të mbanit shënim kohëzgjatjen - për t'iu referuar në të ardhmen.
Sigurohuni gjithmonë që ushqimi i ringrohur të jetë nxehur në mënyrë të njëtrajtshme.
Lëreni ushqimin të qëndrojë për pak kohë pas ringrohjes - për ta lënë që temperatura të bëhet e njëtrajtshme.
Koha e rekomanduar për qëndrimin pas ringrohjes është 2-4 minuta, përveçse kur rekomandohet një kohë tjetër në tabelë.
Tregoni kujdes kur të nxehni lëngjet dhe ushqimet për bebet. Shikoni gjithashtu kapitullin me masat paraprake të sigurisë.

## RINGROHJA E LËNGJEVE

Lini gjithmonë një kohë qëndrimi prej të paktën 20 sekondash pasi të jetë fikur furra, për të lejuar që temperatura të bëhet e njëtrajtshme. Trazojini gjatë nxehjes, nëse është e nevojshme dhe trazojini GJITHMONË pas nxehjes. Për të shmangur vlimin shpërthyes dhe djegien e mundshme të tyre, duhet të vendosni një lugë ose një shkop qelqi brenda lëngjeve dhe trazojini para, gjatë dhe pas nxehjes.

## RINGROHJA E USHQIMIT TË BEBEVE

**USHQIMI I BEBEVE:** Hidheni në një pjatë të thellë prej qeramike. Mbulojeni me kapak plastik. Trazojeni mirë pas ringrohjes! Lëreni të qëndrojë për 2-3 minuta para se ta shërbeni. Trazojeni përsëri dhe kontrolloni temperaturën. Temperatura e rekomanduar për ta shërbyer: ndërmjet 30-40 °C.
**QUMËSHTI PËR BEBET:** Hidheni qumështin në një shishe qelqi të sterilizuar. Ringroheni të pambuluar. Mos e nxehni kurrë biberonin me kapësen të vendosur, pasi shishja mund të shpërthejë nëse mbinxehet. Tundeni mirë para se ta lini të qëndrojë dhe tundeni përsëri para se ta shërbeni! Kontrollojeni gjithmonë me kujdes temperaturën e qumështit ose të ushqimit për bebe para se t'ia jepni. Temperatura e rekomanduar për ta shërbyer: rreth 37°C.
**SHËNIM:** Ushqimi i fëmijës ka nevojë veçanërisht të kontrollohet me kujdes para se të shërbehet, për të parandaluar djegiet.
Përdorni nivelet e fuqisë dhe kohët në tabelën tjetër si udhëzues për ringrohje.

SHQIP

## Ringrohja e lëngjeve dhe e ushqimit

Përdorni nivelet e fuqisë dhe kohët në këtë tabelë si udhëzues për ringrohje.

| Ushqimi | Racioni | Energjia | Koha (min.) | Koha e qëndrimit (min.) | Udhëzimet |
|---|---|---|---|---|---|
| Pije (kafe, çaj dhe ujë) | 150 ml (1 filxhan)<br>250 ml (1 gotë çaji) | 750 W | 1½-2<br>2-2½ | 1-2 | Hidheni në filxhanë dhe ringroheni të pambuluar. Vendosni filxhanin/gotën e çajit në mes të pjatës rrotulluese. Lëreni në furrën me mikrovalë gjatë kohës së qëndrimit dhe trazojeni mirë. |
| Supë (e ftohtë) | 250 g<br>450 g | 750 W | 3-3½<br>4-4½ | 2-3 | Hidheni në një pjatë të thellë prej qeramike. Mbulojeni me kapak plastik. Trazojeni mirë pas ringrohjes. Trazojeni përsëri para se ta shërbeni. |
| Çorbë (e ftohtë) | 350 g | 600 W | 5-6 | 2-3 | Vendoseni çorbën në një pjatë të thellë prej qeramike. Mbulojeni me kapak plastik. Trazojini herë pas here gjatë ringrohjes dhe përsëri para se t'i lini të qëndrojnë dhe para se t'i shërbeni. |
| Makarona me salcë (të ftohta) | 350 g | 600 W | 4-5 | 3 | Vendosini makaronat (p.sh., spageti ose makaronat nudëll me vezë) në një pjatë të sheshtë prej qeramike. Mbulojini me qese plastike ngjitëse që përdoret për mikrovalë. Trazojini para se t'i shërbeni. |
| Makarona të mbushura me salcë (të ftohta) | 350 g | 600 W | 4½-5½ | 3 | Vendosini makaronat e mbushura (p.sh., ravioli, tortelini) në një pjatë të thellë prej qeramike. Mbulojeni me kapak plastik. Trazojini herë pas here gjatë ringrohjes dhe përsëri para se t'i lini të qëndrojnë dhe para se t'i shërbeni. |
| Ushqime të gatshme (e ftohtë) | 300 g<br>400 g | 600 W | 5-6<br>6½-7½ | 3 | Vendosni një ushqim me 2-3 lloje përbërësish të ftohtë mbi një pjatë qeramike ose përdorni pjatë që duron mikrovalët. Mbulojeni me qese plastike ngjitëse që përdoret për mikrovalë. |
| Ushqim i gatshëm i ngrirë | 300 g<br>400 g | 600 W | 11½-12½<br>13-14 | 4 | Vendoseni pjatën rezistente ndaj nxehtësisë me ushqimin e gatshëm të ngrirë (-18 °C) në pjatën rrotulluese. Shpojeni qesen mbështjellëse ose mbulojeni me qese plastike ngjitëse që përdoret për mikrovalë. Pas ringrohjes, lëreni të qëndrojë për 4 minuta. |

## Ringrohja e ushqimit dhe e qumështit të bebes

Përdorni nivelet e fuqisë dhe kohët në këtë tabelë si udhëzues për ringrohje.

| Ushqimi | Racioni | Energjia | Koha | Koha e qëndrimit (min.) | Udhëzimet |
|---|---|---|---|---|---|
| Ushqimi i bebes (perime + mish) | 190 g | 600 W | e 30 sek. | 2-3 | Hidheni në një pjatë të thellë prej qeramike. Gatuajeni të mbuluar. Trazojeni pasi të jetë gatuar. Lëreni për 2-3 minuta. Para se ta shërbeni, trazojeni mirë dhe kontrolloni me kujdes temperaturën. |
| Muhalebia për bebet (drithëra + qumësht + fruta) | 190 g | 600 W | e 20 sek. | 2-3 | Hidheni në një pjatë të thellë prej qeramike. Gatuajeni të mbuluar. Trazojeni pasi të jetë gatuar. Lëreni për 2-3 minuta. Para se ta shërbeni, trazojeni mirë dhe kontrolloni me kujdes temperaturën. |
| Qumështi për bebet | 100 ml<br>200 ml | 300 W | 30-40 sek.<br>1 min. deri në 1 min. e 10 sek. | 2-3 | Trazojeni ose tundeni mirë dhe hidheni në një shishe qelqi të sterilizuar. Vendoseni në mes të pjatës rrotulluese. Gatuajeni të pambuluar. Tundeni mirë dhe lëreni të qëndrojë për 3 minuta. Para se ta shërbeni, tundeni mirë dhe kontrolloni me kujdes temperaturën. |

## SHKRIRJE

Mikrovalët janë një mënyrë e shkëlqyer për të shkrirë ushqimin e ngrirë. Mikrovalët shkrijnë butësisht ushqimin e ngrirë për një periudhë të shkurtër kohe. Kjo mund të jetë me mjaft avantazh, nëse papritur ju vijnë miq.

Pula e ngrirë duhet të shkrijë plotësisht para se të gatuhet. Hiqni lidhëset metalike dhe nxirreni nga paketimi për të lejuar kullimin e lëngut të shkrirë.

Vendoseni ushqimin e ngrirë në një enë pa kapak. Kthejeni përgjysmë nga ana tjetër, kulloni lëngun dhe hiqini të brendshmet sa më shpejt që të jetë e mundur.

Kontrollojeni ushqimin herë pas here për t'u siguruar që nuk është i ngrohtë.

Nëse pjesët më të vogla dhe më të holla të ushqimit të ngrirë fillojnë të ngrohen, mund të mbulohen duke i mbështjellë me rripa të hollë letre alumini, gjatë shkrirjes.

Nëse pula fillon të ngrohet në pjesën e jashtme, ndërpriteni shkrirjen dhe lëreni të qëndrojë për 20 minuta para sa të vazhdoni.

Lëreni peshkun, mishin dhe pulën të qëndrojë, në mënyrë që të kryhet shkrirja. Koha e qëndrimit për shkrirje të plotë do të ndryshojë në varësi të sasisë së shkrirë. Ju lutemi, referojuni tabelës së mëposhtme.

**Sugjerim:** Ushqimi me trashësi të vogël shkrin më mirë se ai me trashësi të madhe dhe sasitë e vogla të ushqimit kërkojnë më pak kohë se sasitë e mëdha. Mbajeni mend këtë informacion kur të ngrini dhe kur të shkrini ushqimin.

Për shkrirjen e ushqimit të ngrirë në temperaturë prej rreth -18 deri në -20 °C, përdorni tabelën e mëposhtme si udhëzues.

I gjithë ushqimi i ngrirë duhet të shkrijë duke përdorur nivelin e fuqisë së shkrirjes (180 W).

| Ushqimi | Racioni | Koha (min.) | Koha e qëndrimit (min.) | Udhëzimet |
|---|---|---|---|---|
| **Mish** | | | | |
| Mish viçi i grirë<br>Biftekë derri | 500 g<br>250 g | 10-12<br>7-8 | 5-20 | Vendoseni mishin në një pjatë të sheshtë prej qeramike. Mbulojini anët më të holla me letër alumini.<br>Kthejeni nga ana tjetër kur të ketë kaluar gjysma e kohës së shkrirjes! |
| **Pulë** | | | | |
| Copa mishi pule<br>E gjithë pula | 500 g (2 copë)<br>1000 g | 12-14<br>25-28 | 15-40 | Së pari, vendosni copat e mishit të pulës, fillimisht me pjesën e lëkurës poshtë, të gjithë pulën fillimisht me pjesën e kraharorit poshtë, në një pjatë të sheshtë prej qeramike. Mbuloni pjesët e holla, siç janë krahët dhe pjesët fundore me letër alumini.<br>Kthejeni nga ana tjetër kur të ketë kaluar gjysma e kohës së shkrirjes! |
| **Peshk** | | | | |
| Fileta peshku | 200 g (2 copë)<br>400 g (4 copë) | 6-7<br>11-13 | 5-20 | Vendosni peshkun e ngrirë në mes të një pjate të sheshtë prej qeramike.<br>Vendosini pjesët më të holla poshtë pjesëve më të trasha.<br>Mbulojini pjesët e ngushta fundore me letër alumini. Kthejeni nga ana tjetër kur të ketë kaluar gjysma e kohës së shkrirjes! |
| **Frutat** | | | | |
| Fruta pylli | 250 g | 6-7 | 5-10 | Shpërndajini frutat në një enë qelqi të sheshtë dhe të rrumbullakët (me diametër të madh). |
| **Bukë** | | | | |
| Panine (secila afërsisht 50 g)<br>Tost/sanduiç<br>Bukë gjermane (drithëra + miell thekre) | 2 copë<br>4 copë<br>250 g<br>500 g | 1½-2<br>3-4<br>4-5<br>8-10 | 5-10 | Vendosini paninet në formë rrethi ose bukën në drejtim horizontal mbi një letër kuzhine në mes të pjatës rrotulluese.<br>Kthejeni nga ana tjetër kur të ketë kaluar gjysma e kohës së shkrirjes! |

SHQIP

## SKARA

Elementet i nxehjes së skarës ndodhen nën tavanin e zgavrës. Ato funksionojnë kur dera është e mbyllur dhe kur pjata rrotulluese është duke u rrotulluar. Rrotullimi i pjatës rrotulluese e skuq ushqimin në mënyrë më të njëtrajtshme. Nxehja paraprake e skarës për 2-3 minuta do të bëjë që ushqimi të skuqet më shpejt.

**Enë gatimi për pjekje në skarë:**
Duhet të jetë flakëduruese dhe të ketë në përbërje metal. Mos përdorni enë gatimi prej plastike, pasi mund të shkrijë.

**Ushqimi i përshtatshëm për pjekje në skarë.**
Bërxolla, salsiçet, biftekët, hamburgerët, pastërmaja, fetat e proshutës të kripura dhe të tymosura, copat e peshkut, sanduiçët dhe të gjitha llojet e tostit të mbuluar me ingredientë.

**Shënim i rëndësishëm:**
Sa herë që të përdorni vetëm regjimin e pjekjes në skarë, sigurohuni që elementi i nxehjes së skarës të vendoset nën tavanin e furrës, në pozicion horizontal dhe jo në murin e pasmë, në pozicion vertikal. Mbani mend që ushqimi duhet të vendoset në skarën e sipërme, përveç rasteve kur jepet një udhëzim tjetër.

## MIKROVALË + SKARË

Ky regjim gatimi kombinon nxehjen rrezatuese që vjen nga skara me shpejtësinë e gatimit me mikrovalë. Kjo funksionon vetëm kur dera është e mbyllur dhe kur pjata rrotulluese është duke u rrotulluar. Për shkak të rrotullimit të pjatës rrotulluese, ushqimi skuqet në mënyrë të njëtrajtshme. Në këtë model disponohen tre regjime me kombinim.
600 W + Skarë, 450 W + Skarë dhe 300 W + Skarë.

**Enë gatimi për t'u përdorur për gatimin me mikrovalë + skarë**
Ju lutemi, përdorni enë gatimi të cilat lejojnë depërtimin e mikrovalëve. Ena e gatimit duhet të jetë flakëduruese. Mos përdorni enë gatimi metalike për regjimin me kombinim. Mos përdorni enë gatimi prej plastike, pasi mund të shkrijë.

**Ushqimi i përshtatshëm për gatimet me mikrovalë + skarë:**
Tek ushqimet e përshtatshme për regjimin e gatimit me kombinim përfshihen të gjitha llojet e ushqimeve të gatuara të cilat kanë nevojë për ringrohje dhe skuqje, (p.sh., makaronat në furrë) si dhe ushqimet që kërkojnë një kohë të shkurtër gatimi për të skuqur sipërfaqen e ushqimit. Gjithashtu, ky regjim mund të përdoret për racionet e ushqimit me trashësi të madhe, të cilat përfitojnë nga sipërfaqja e skuqur dhe e thatë (p.sh., copat e mishit të pulës, kthimi i tyre nga ana tjetër në gjysmë). Ju lutemi, referojuni tabelës lidhur me skarën për hollësi të mëtejshme.

**Shënim i rëndësishëm:**
Ushqimi duhet të vendoset në skarën e sipërme, përveç rasteve kur jepet një udhëzim tjetër. Përndryshe, duhet të vendoset drejtpërdrejt në pjatën rrotulluese. Ju lutemi, referojuni udhëzimeve në tabelën e mëposhtme. Ushqimi duhet të kthehet në anën tjetër, nëse duhet të skuqet nga të dyja anët.

